


*Pastrohet hunda me dorën e djathtë (tri herë)*




*Lahet fytyra me të dyja duart (tri herë)*




*Lahet dora e djathtë deri te bërryli (tri herë)*




*Lahet dora e majtë deri te bërryli (tri herë)*




*Bëhet mest (fshihet) koka me të dyja duart e lagura (një herë)*




*Pastrohen veshët (një herë)*

10



*Lahet këmba e djathtë deri te kyçi (tri herë)*

11



*Lahet këmba e majtë deri te kyçi (tri herë)*

12

***Është mirë** që,*
*pasi të merret abdesti, të thuhet:*
*Esh-hedu en la ilahe il-lallah uahdahu la sherike lehu ue enne Muhammeden abduhu ue resuluhu.*
*Allahummaxh-alni minetteuabine uexh-alni minel mutetahhirin.*

## Mes-hu (fshirja) e mesteve: المسح علي الخفين

Feja islame dallohet në sigurimin e lehtësive Nga këto lehtësira përmendim edhe mes-hun (fshirjen) me dorë të lagur të mesteve. Mestet janë mbathje këmbësh të punuara prej lëkure të hollë apo material tjetër i ngjashëm Po të jetë kjo mbathje prej pambuku quhet çorap, i cili zëvendëson mestet Por në përdorimin e mes-hut duhen marrë parasysh kushtet e poshtë-shënuara

### *1. Kushti i mes-hut:* شرط المسح

Muslimani, i pastruar me abdest apo gusul (banjo e gjithë trupit) nëse i prishet abdesti, nuk ka nevojë të heqë mestet apo çorapet nga këmbët për të marrë abdest, por mjafton të kalojë sipër tyre dorën e lagur Pra, kushti themelor i mes-hut (fshirjes) është që t'i veshë mestet apo çorapet pas abdestit ose guslit.

***2. Kohëzgjatja e mes-hut.*** **مدة المسح**

Kohëzgjatja e mes-hut për banuesin e stabilizuar është një ditë e një natë, për udhëtarin është tri ditë e tri netë

***3. Si duhet të jenë mestet apo çorapet:***

**شروط الممسوح عليه:**

***a).*** Duhet të jenë të punuara nga një material i pastër dhe i lejuar. Mestja nuk bëhet me një material të ndyrë si p.sh. lëkurë qeni apo derri.

***b).*** Të jenë pronë legjitime, jo të vjedhura apo të rrëmbyera.

Efekti i tij fillon nga abdesti i parë (fshirjes së parë) e mbaron në afatet e caktuara më sipër.

✿ ✿ ✿

## Tejemmumi (abdesti simbolik): التيمم

Nga shfaqjet e lehtësitë në fenë Islame është edhe tejemmumi (abdesti simbolik) në rastet e mungesës së ujit.

apo nga dëmi që mund të shkaktojë përdorimi i ujit. Allllahu i Madhëruar thotë

*"...Po nuk gjetët ujë, bëni tejemmum në një sipërfaqe të pastër toke dhe fshijeni fytyrën dhe duart prej saj.."* (Suretu El Maide 6)

✪ ✪ ✪

**Mënyra kryerjes së tejemmumit:**

**صفة التيمم:**

Rrihet sipërfaqja e pastër një here me te dyja duart dhe me shuplakat fshihet fytyra

**Kushtet e tejemmumit: شروط التيمم**

1. Pamundësia e përdorimit të ujit për shkak të mungesës, frikës së sëmundjes nga përdorimi i tij, të ftohtët e madh, duke mos pasur mundësi për ta ngrohur etj.
2. Hyrja e kohës së faljes. Tejemmumi, ndryshe nga abdesti nuk merret para hyrjes së kohës.

3. Nijeti (qëllimi) me zemër. Tejemmumi nuk vlen pa nijet.

✪ ✪ ✪

## Faktorët që e prishin tejemmumin:

مبطلات التيمم:

Tejemmumi prishet me çdo faktor, që prish edhe abdestin. Plus këtyre ai prishet sapo të gjendet uji, qoftë edhe gjatë kohës së faljes, por jo pas faljes.

✪ ✪ ✪

## Larja e trupit pas xhenabetit: غسل الجنابة:

Larja e trupit bëhet e detyrueshme për disa shkaqe, të cilat janë: موجبات الغسل:

1. Bëhet e detyrueshme në rast të daljes së spermës, qoftë si pasojë e bashkimit seksual, apo prekjes së gruas ose ëndërrimit.
2. Bëhet e detyrueshme me aktin seksual edhe sikur të mos dalë sperma.

3. Bëhet e detyrueshme mbas daljes së gjakut të menstruacioneve apo të lehonisë. Larja duhet të bëhet pas mbarimit të daljes së gjakut.
4. Mbas hyrjes në Islam.

۞ ۞ ۞

## Mënyra e larjes së trupit nga xhenabeti.

كيفية الغسل من الجنابة:

1. Lahen shuplakat e duarve (tri herë).
2. Larja e organeve seksuale dhe e kofshëve
3. Larja e duarve deri te bërrylat (tri herë)
4. Larja e brendisë së gojës dhe të hundës
5. Larja e fytyrës (tri herë).
6. Larja e duarve deri te bërrylat, duke filluar me të djathtën e pastaj me të majtën.
7. Fshirja e kokës dhe e veshëve.
8. Larja e kokës me grushtat plot (tri herë).
9. Larja e të gjithë trupit me ujë, duke filluar me pjesën e djathtë para pjesës së majtë, dhe pjesën e

sipërme para të poshtmes.

10. Uji të prekë të gjitha pjesët e trupit.

11. Të lahen këmbët deri te nyjet.

⚙ ⚙ ⚙

## Namazi (Falja): الصلاة

### Rëndësia e namazit, dhe domosdoshmëria e kryerjes së tij.

أهمية الصلاة ووجوب المحافظة عليها:

Namazı është shtvlla e dytë nga shtvllat e Islamıt Aı është lıdhja ndërmjet robıt dhe Zotıt të Tıj Aı që e lë namazın, e ka prerë lıdhjen me Zotın e Tıj të Madhërueshëm, ı cilı na urdhëron që të kryejmë namazet e detyrueshme në kohët e caktuara All-llahu ı madhëruar thotë

*"Vazhdoni rregullisht namazet (faljet) e edhe atë namazin e mesëm dhe ndaj All-llahut të jeni respektues (në namaze)".* *(Suretu El Bekare ajeti 238).*

Abdullah bin Mes'udi, *All-llahu qoftë i kënaqur prej tij,* ka thënë: "E pyeta të dërguarin e All-llahut, *bekimi dhe paqja e All-llahut qofshin mbi të*, se cila është vepra më e mirë. - I dërguari i All-llahut tha:

"është namazi në kohën e tij". Atëherë e pyeta përsëri. "Po pas namazit kush vjen? - Ai tha - "Bindja ndaj prindërve" Po pastaj? - vazhdova unë. - "është lufta në rrugën e All-llahut" - m'u përgjigj ai". *(Ky hadith është transmetuar nga Buhariu dhe Muslimi).*

۞ ۞ ۞

## Të mirat e namazit. :فضل الصلاة

Ebu Hurejra, All-llahu qoftë i kënaqur prej tij, ka thënë: "E dëgjova të dërguarin e All-llahut, *bekimi dhe paqja e All-llahut qoftë mbi të*, tek thoshte: ***"Mendoni sikur një lumë të kalojë para portës së ndonjërit prej jush dhe ai lahet në të, pesë herë në ditë. A mbetet gjë nga papastërtitë e tij?"*** " -"Jo, nuk mbetet"- thanë të tjerët. Dhe ai vazhdoi: ***"Po kështu janë të pesë namazet. Me to All-llahu i fshin mëkatet".*** *(Transmeton Buhariu dhe Muslimi).*

۞ ۞ ۞

## Pasojat e lënies së namazit.

الترهيب من ترك الصلاة:

Muslimani ka për detyrë të kujdeset për të pesë namazet e përditshme. Lënia e tyre është shumë e rëndë. Xhabir bin Adull-llah, *All-llahu qoftë i kënaqur prej tij*, ka thënë: "Muhammedi, *bekimi dhe paqja e All-llahut qofshin mbi të*, thoshte se: ***"Dallimi midis njeriut besimtar dhe atij jobesimtar është lënia e namazit".*** *(Transmetuar nga imam Ahmedi dhe Muslimi).*

Enesi, *All-llahu qoftë i kënaqur prej tij*, tregon se i dërguari i All-llahut, Muhammedi, *paqja dhe bekimi i All-llahut qoftë mbi të*, ka thënë: ***"Namazi është gjëja e parë për të cilën robi jep llogari ditën e Kijametit. Nëse namazi i tij është në rregull, të gjitha punët e tij, në dashtë All-llahu, do të dalin në rregull. Dhe në qoftë se namazi I tij nuk është në rregull, atëherë janë pa vlerë të gjitha punët e tjera të tij".*** *(Shkruar nga Tabarani në librin "Elausat").*

Ndërsa Abdull-llah bin Omer, *All-llahu qoftë i kënaqur prej tij,* thotë se Muhammedi, *paqja dhe bekimi i All-llahut qofshin mbi të,* e përmendi një ditë namazin duke thënë: ***"Kush e ka kryer rregullisht namazin, ky bëhet për të dritë si argument dhe shpëtim në ditën e Kijametit. Ndërsa ai që s'është kujdesur për namazet, ai nuk do të ketë as dritë, as argument e as shpëtim. Ditën e Kijametit ai mbetet bashkë me Karunin, Faraonin, Hamanin dhe Ubej Ibn Kalafin"*** *(Ky hadith është transmetuar nga Imam Ahmedi dhe Ibn Hibban).*

○ ○ ○

## Ezani: الأذان

Ezani shërben për lajmërimin e muslimanëve sapo hyn koha e namazit. Në këtë mënyrë thirret xhemaati (kolektivi) për t'u falur e për të kryer ritet Islame.

***Mënyra e thirrjes së ezanit është:***

كيفية الأذان:

*All-llahu Ekber, All-llahu Ekber.*

*All-llahu Ekber! All-llahu Ekber!*

*Esh-hedu en la ilahe il-lallah!*

*Esh-hedu en la ilahe il-lallah!*

*Esh-hedu enne Muhammederr-rresulullah!*

*Esh-hedu enne Muhammederr-rresulullah!*

*Hajja alassalah, Hajja alassalah!*

*Hajja alalfelah, Hajja alafelah!*

*(Ketu, gjatë ezanit te agimit, shtohet fjaha:*

*Assalatu hajrun minan-naum! - 2 herë)*

*All-llahu Ekber! All-llahu Ekber!*

*La ilahe il-lallah!*

Muslimani, kur e dëgjon ezanin përsërit fjalet e muezinit. Me perjashtim te ***"Hajja alassalah... Hajja alalfelah..."*** dëgjuesi thotë: ***"La haule uela ku-uete il-la bil-lah"***.

✿ ✿ ✿

**Çfarë mund të thotë dëgjuesi pasi mbaron ezani? ما يقال بعد الأذان؟**

I dërguari i All-llahut, ***bekimi dhe paqja e All-llahut*** *qoftë mbi të, ka thënë*: ***"Ai që kur dëgjon lajmërimin thotë fjalët: 'All-llahume rabbe hadhihid-daueti-temmeti ues-salatil kaimeh, ati Muhammeden al uesilete uel fadilete uebeath-hu mekamen mahmuden el-ledhi ueadtehu' ai do ta meritojë ndërmjetësimin tim në ditën e Gjykimit".*** *(Ky hadith është transmetuar nga Buhariu).*

✿ ✿ ✿

### Ikameti për faljen: :إقامة الصلاة

Ikameti thuhet para namazit farz dhe ai është

***All-llahu Ekber! All-llahu Ekber!***

***All-llahu Ekber! All-llahu Ekber!***

***Esh-hedu en la ilahe il-lallah!***

***Esh-hedu en la ilahe il-lallah!***

***Esh-hedu enne Muhammederr-rresulullah!***

***Esh-hedu enne Muhammederr-rresulullah!***

***Hajja alassalah, Hajja alassalah!***

*Hajja alalfelah, Hajja alalfelah!*

*Kad kametissalat, Kad kametissalah!*

*All-llahu Ekber, All-llahu Ekber!*

*La ilahe il-lallah!*

❂ ❂ ❂

**Kohët e namazit.** أوقات الصلاة:

Namazi ka kohë të caktuar. Ai mund të kryhet vetëm brenda kohës së caktuar dhe jo para hyrjes së kësaj kohe. All-llahu i Madhërishëm ka thënë:

***"... Sepse namazi është obligim (në kohë) i caktuar për besimtarët".*** *(Suretu En Nisaë 103.)*

Kohët janë:

1- Koha e namazit të mengjesit: nga zbardhja e agimit deri në daljen e diellit.

2- Koha e namazit të drekës: nga çasti kur dielli ka kaluar pak kupën e qiellit, deri sa hija e çdo sendi të bëhet sa vetë sendi.

3- Koha e namazit të mbasdites: nga koha kur hija e çdo sendi bëhet sa vetë sendi, deri në zverdhjen e diellit. Në rast nevoje, deri në perëndimin e diellit.

4- Koha e namazit të mbrëmjes është: nga perëndimi i diellit deri në zhdukjen e plotë të skuqjes së horizontit.

5- Koha e namazit të darkës është: nga zhdukja e skuqjes së horizontit, deri në mesnatë.

❂ ❂ ❂

## Kushtet e namazit. شروط الصلاة:

Namazi ka nëntë kushte pa të cilat ose në mungesë të njërit prej tyre, nuk mund të hyhet në namaz. Këto kushte janë:

1. Të jesh musliman.
2. Të jesh i shëndoshë mendërisht.
3. Të dallosh të mirën nga e keqja.
4. Të pastrohesh nga jashtëqitjet.
5. Të heqësh papastërtitë.

6. Të mbulosh pjesët e turpshme të trupit.

7. Hyrja e kohës

8. Të drejtohesh nga Kibla

9. Të bësh nijetin (qëllimin)

Më poshtë po japim një shpjegim të shkurtër rreth tyre

*1. Të jesh musliman.* **الإسلام**

Namazi si dhe të gjitha detyrimet e tjera nuk pranohen veçse nga muslimani, që e beson All-llahun si të vetmin Zot të gjithësisë dhe Muhammedin alejhis-selam si të dërguar të Tij, dhe që e ka pranuar Islamin si fe Veprat e kafirit (mohuesit) janë të refuzuara, nuk pranohet asgjë prej tij Tregues për këtë është thënia e All-llahut xhel-leshanuhu

***"E Ne i kthehemi çdo vepre që e bënë ata dhe e bëjmë hi e pluhur".*** *(Suretu El Furkan:23)*

***2. Të jesh i shëndoshë mendërisht.*** **العقل**

Ajo është mjeti i të kuptuarit të detyrimeve ligjore islame. Pa këtë mendje hiqen detyrimet. Të sëmurit mendor nuk i kërkohet as falje, as agjërim e as ndonjë detyrim tjetër derisa të shërohet. Tregues për këtë është thënia e të dërguarit të All-llahut, *paqja qoftë mbi të*, se: ***"Lapsi hiqet nga tri kategori njerëzish: nga i fjeturi derisa të ngrihet, nga i sëmuri mendor derisa të shërohet e nga i vogli derisa të rritet".***

***3. Të dallosh të mirën nga e keqja.*** **التمييز:**

Kur i vogli fillon të dallojë të mirën nga e keqja, të bukurën nga e shëmtuara, ka arritur moshën e dallimit. Kjo ndodh kur ai arrin shtatë vjetë. Në këtë kohë ai këshillohet për të falur namazin.

***4. Të pastrohesh nga jashtëqitjet.*** **رفع الحدث:**

Ky pastrim realizohet me marrjen abdest ose me banjo, d.m.th. me larje të plotë të trupit.

***5. Të pastrohesh nga ndotjet.*** **إزالة النجاسة:**

Ndotjet duhen hequr (pastruar) nga tri gjëra: *a)* nga trupi, *b)* nga teshat e falësit, *c)* nga vendi në të cilin ai falet

**6. *Mbulimi i vendeve të turpshme të trupit.***

**ستر العورة:**

Për burrat gjatë namazit vend i turpshëm është nga kërthiza deri te gjunjët. Kurse për gruan i gjithë trupi është i turpshëm me përjashtim të fytyrës, e cila mund të mbahet e zbuluar në qoftë se nuk ndodhet aty asnjë burrë i huaj. Për ndryshe edhe fytyra duhet mbuluar. Burrë i huaj për gruan konsiderohet çdo burrë me të cilin asaj i lejohet martesa me të.

***7. Hyrja e kohës.* دخول الوقت:**

Për çdo falje (namaz) ka një kohë të caktuar. All-llahu i Madhërueshëm thotë në Kur'anin qerim:

"***Falja*** për besimtarët është libër i kohëzuar" Kjo do të thotë se falja është e detyruar të kryhet në kohë të caktuara. Këto kohë janë saktësuar më lart.

*8. Të drejtohesh nga Kibla.*:استقبال القبلة

Falësi duhet të gjejë drejtimin e Kiblës d.m.th. drejtimin e Qabes nga pozicioni ku ndodhet ai. Ky drejtim mund të gjendet me këto mënyra: me lindjen apo perëndimin e diellit gjatë ditës, me anë të yllit polar gjatë natës, me anë të busullës, ose duke pyetur banorët e vendit ku ndodhet. Nëse nuk gjen mënyra orientimi si më lart, atëherë le të falet në drejtimin që ai mendon se është drejt Kiblës.

*9. Të bësh nijetin (qëllimin).* :النية

Ky është vendimi që merret me zemër për të bërë diçka. Ai që falet duhet të vendosë me mendje e zemër për namazin që do të falë me mendje e zemër. Tregues për këtë është thënia e Muhammedit, *paqja dhe bekimi i All-llahut qoftë mbi të*: ***"Punët vlerësohen me nijetet (qëllimet). Për çdo njeri ka rëndësi qëllimin që i cakton vetes".***

## Teshehudi, urimet e bekimet për profetin Muhammed, *paqja qoftë mbi të!*

التشهد والصلاة على النبي صلى الله عليه وسلم:

Formula e teshehudit :كيفية التشهد

*"Etehijatu lilahi ue salauatu ue tajibatu. Eselamu alejke ejjuhen-nebijju ue rahmetullahi ue berekatuhu. Eselamu alejna ue ala ibadil-lahis-salihin. Eshhedu en lailahe il-lall-llah ue eshhedu en-ne Muhammeden abduhu ue resuluhu"*, që në shqip do të thotë

*"Përjetshmëria, lutjet e mirësitë janë për All-llahun xhel-leshanuhu. Paqja, mëshira e mbarësitë e Tij qofshin për ty, o profeti ynë. Paqja qoftë edhe mbi ne e të gjithë robërit e mirë të Zotit. Dëshmoj se nuk ka Zot tjetër, përveç All-llahut e se Muhammedi është rob dhe i dërguari i Tij"*.

*Shpjegime:* :شرح التشهد

*Etehijatu (përjetshmëria)* - Të gjitha madhërimet e lartësimet i takojnë vetëm Allahut xhel-leshanuhu

Këto nëse ndonjëri ia dedikon tjetërkujt, përveç All-llahut, e ka mohuar All-llahun.

***Ue salauatu*** - Lutjet, (këtu nënkuptohen të pesë namazet).

***Ue tajibatu (të mirat) lilah*** - çdo gjë e mirë, pa të meta është për All-llahun se Ai është i mirë e nuk pranon veçse të mirën.

***Eselamu alejke ejjuhen-nebijju ue rahmetull-llahi ue berekatuhu*** - lutje për profetin, paqja shpëtimi, mëshira dhe mbarësitë qofshin mbi të.

***Eselamu alejna ue ala ibadil-lahis-salihin***

Paqja qoftë mbi ne dhe mbi çdo rob të mirë. Muslimani lutet për të mirët, por nuk i lut të mirët në vend të Allahut.

***Esh-hedu en lailahe ilall-llah*** - dëshmoj se askush dhe asgjë tjetër meriton të adhurohet, përveç All-llahut të Madhëruar.

***Ue esh-hedu enne Muhammeden abduhu ue resuluhu*** - dëshmoj se Muhammedi është rob i All-llahut dhe i dërguari i Tij. Atë All-llahu e ka nderuar me revelatën e zbritur që njerëzit t'i binden e të ndjekin rrugën e tij.

✪ ✪ ✪

**Lutja për profetin.** الصلاة على النبي

***"All-llahume sal-li ala Muhammedin ue ala ali Muhammedin kema sal-lejte ala Ibrahime ue ala ali Ibrahime inneke hamidun mexhid".***

Në shqip kjo ka këtë kuptim: ***"O All-llah, jepi lavdi Muhammedit dhe familjes së tij, siç i dhe lavdi Ibrahimit dhe familjes së tij, se Ti je plot lavdi dhe madhështi".***

Lavdia është nga All-llahu - Lavdërinet e Tij le të jenë për robin e Tij, Muhamedin!

✪ ✪ ✪

**Etika e të shkuarit për në vendin e namazit.:آداب المشي إلى الصلاة**

1. Falësit i lejohet që të dalë për të shkuar për në namaz duke qenë i pastruar d.m.th. me abdest.

2. Atij i takon që të ecë në rrugë me thjeshtësi, pa u nxituar. Profeti ynë, *qoftë i lavdëruar*, ka thënë: ***"Mos shkoni për t'u falur me vrap, por me qetësi dhe madhështi".***

✿ ✿ ✿

**Mënyra e faljes. :كيفية الصلاة**

1 Falësi vendos me zemër (bën nijet) për t'u falur.

2. Drejtohet nga Kibla, ngren duart deri te supet dhe thotë ***"All-llahu Ekber".*** Pas kësaj vendos të dyja duart mbi gjoks, duke e vënë të djathtën mbi të majtën. Drejton sytë në vendin ku bie balli gjatë sexhdes. Pastaj këndon lutjen e hapjes së namazit, e cila shqiptohet në këtë mënyrë: ***"Subhaneke All-llahume***

***ue bihamdike ue tebarekesmuke ue teala xhedduke ue la ilahe gajruke".***

3. Pas kësaj lutjeje thuhet : ***"Eudhu bil-lahi minesh-shejtanirr-rraxhim. Bismil-lahirr-rahmanirr - rrahim".*** Më pas këndon ***"Fatihanë"*** e më pas një sure (kapitull) të shkurtër nga Kur'ani, të mësuar përmendsh.

4. Kur mbaron këndimin e sures thotë: ***"All-llahu Ekber"*** dhe ngren përsëri duart deri tek supet. i lëshon ato duke i vendosur mbi gjunjë e përkulet derisa shpina e tij të drejtohet horizontalisht. Në këtë pozicion thuhet tri herë ***"Subhane Rabbijel adhim".***

5. Drejtohet nga ky pozicioni duke thënë: ***"Semiall-llahu limen hamideh. Rabbena lekel hamd, hamden kethiren tajjiben mubareken fihi".*** Ndërsa falësi në kolektiv, që udhëhiqet nga imami, nuk thotë fjalën ***"Semiall-llahu limen hamideh",*** por fjalët e tjera që vijnë pas saj sipas ligjëratës së sipërpërmendur.

6. Thotë *"All- ahu Ekber"* dhe bie në sexhde duke vendosur mbi tokë shtatë gjymtyrë të trupit: ballin, hundën, dy pëllëmbët e duarve, dy gjunjët dhe gishtat e këmbëve.

7. Largohen bërrylat nga brinjët anësore dhe vendosen duart pranë supeve. Në këtë pozicion thuhet tri herë *"Subhane Rabbijel eala"*.

8. Ngrihet koka duke thënë *"All-llahu Ekber"* dhe qëndron në pozicionin mbi gjunjë, duke e shtruar kurrizin e këmbës së majtë horizontalisht dhe duke lëshuar peshën e trupit mbi të Këmbën e djathtë e mbajmë mbi gishta, majat e të cilave janë drejtuar nga Kibla dhe thuhet *"Rabbig firli uer hamni ueh-dini ue afini uer zukni"*.

9. E ul përsëri kokën në sexhde duke përsëritur fjalët e së parës.

10. Pas kësaj ngrihet në këmbë për të vazhduar rekatin e dytë.

11. Kur e plotëson të dytën, mbetet i (e) ulur në gjunjë me kurrizin e këmbës së majtë të shtruar mbi tokë e me duar mbi kofshë. Këtu lexon ***teshehudin***: "***Etehijatu lil-lahi uessalauatu ue....***". Kur falja (namazi) sipas kohës, kërkon më shumë se dy rekate, falësi çohet pas këtij teshehudi dhe fal rekatet e tjera. Në fund mbetet i ulur në gjunjë dhe përsërit .eshehudin, duke e futur pak këmbën e majtë nën të djathtën. Ndërkaq këndon me vete salavatet për të dërguarin e All-llahut, Muhammedin alejhis-selam dhe lutet

# Namazi

1



*Fillo namazin duke thënë* ***"Allahu Ekber"***

2



*Vendos dorën e djathtë mbi të majtën dhe lexo kapitullin EL FATIHA të Kur'anit, dhe pas saj një kapitull tjetër të shkurtër.*

*3*



*Thuaj:* ***"Allahu Ekber"****, përkulu dhe thuaj* ***"Subhane rabijel adhim"*** *(Vetëm Ty të falenderoj, o Krijues i madh) (tri herë).*

*4*



*Ngrihu nga përkulja dhe thuaj:* ***"Semi Allahu limen hamideh"*** *(Allahu e dëgjon atë që e falenderon). Pastaj shto:* ***"Rabbena ue lekel hamd"*** *(Falenderimet janë vetëm për Allahun).*

5



*Thuaj: **Allahu Ekber"** dhe bjer në sexhde, pastaj thuaj **"Subhane rabijel eala"** (tri herë).*

6



*Ngrihu prej sexhdes dhe qendro ulur duke thënë: **"Allahu Ekber"**.*

7



*Thuaj: **Allahu Ekber"**, bjer në sexhde dhe thuaj: **"Subhane rabijel eala"** (Vetëm Ty të falënderoj, o Krijues i lartësuar) (tri herë).*

*8*



*Thuaj* ***"Allahu Ekber"*** *dhe fillo rekatin e dytë, duke lexuar kapitullin EL FATIHA dhe një kapitull të shkurtër. Pastaj plotëso rekatin e dytë deri në sexhde.*

*9*



*Pasi të madhërosh Allahun (****"Allahu Ekber"****) dhe të qetësohesh në ulje, lexo teshehudin (Deklaratën)*

**10**



*Ktheje fytyrën në anën e djathtë, duke thënë:* ***"Esselamu alejkum ue rahmetullah"*** *(Paqja dhe mëshira e Allahut qofshin mbi ju).*

**11**



*Ktheje fytyrën në anën e majtë, duke thënë:* ***"Esselamu alejkum ue rahmetullah".***

التشهد

التحيات لله، والصلوات الطيبات. السلام عليك أيها النبي ورحمة الله وبركاته. السلام علينا وعلى عباد الله الصالحين. أشهد أن لا إله إلا الله وأشهد أن محمداً عبده ورسوله.

اللهم صل على محمد وعلى آل محمد. كما صليت على إبراهيم وعلى آل إبراهيم. وبارك على محمد وعلى آل محمد. كما باركت على إبراهيم وعلى آل إبراهيم في العالمين إنك حميد مجيد.

# TESHEHUDI (DEKLARATA)

Ettehijatulil-lah, uessalavatu uettajjibat. Esselamu alejka ejjuhennebiju ue rahmetullahu ue barakatuhu. Esselamu alejna ue ala ibadil-lahissalihine. Esh-hedu en la ilahe ilallah ue esh-hedu enne Muhammeden abduhu ue resuluhu. Allahumme sal-li ala Muhammedin ue ala ali Muhammedin kema sallejte ala Ibrahime ue ala ali Ibrahima, ue berik ala Muhammedin ue ala ali Muhammedin kema barakte ala Ibrahime ue ala ali Ibrahim fil aleminë, inneke hamidun mexhid.

## Hadithi nebeui (fjalë profetike)

**الحديث النبوي**

### Hadithi i parë: الحديث الأول: حلاوة الإيمان

Enesi, *All-llahu qoftë i kënaqur prej tij*, ka transmetuar se Profeti, *bekimi dhe paqja e All-llahut qofshin për të*, tha ***"Tri janë gjërat me të cilat njeriu shijon ëmbëlsinë e imanit (besimit): All-llahu dhe i dërguari i Tij të jenë më të dashur se çdo gjë tjetër; të dojë një njeri vetëm për hir të All-llahut, dhe të urrejë kthimin në kufër (mosbesim), mbasi All-llahu e shpëtoi prej tij, ashtu siç e urren hedhjen e tij në zjarr".*** *(Transmetuar nga Buhariu dhe Muslimi).*

Muslimani, zemrën e të cilit e ka pushtuar imani (besimi) duke shijuar ëmbëlsinë e imanit, ndjen qetësinë e zemrës e të shpirtit

Muslimani, që e do All-llahun e Madhërueshëm dhe të dërguarin e Tij, *bekimi dhe paqja e Allahut qofshin mbi të*, i bindet All-llahut dhe profetit të Tij.

Nga sa shpjeguam më lart, konkludojmë:

1. Domosdoshmërinë e dashurisë ndaj All-llahut të Madhërueshëm dhe të dërguarit të Tij, *bekimi dhe paqja e All-llahut qofshin mbi të,* mbi mbarë krijesat.

2. Të mos u bindet njerëzve për kundërshtimin e urdhërave të All-llahut të Madhërueshëm e të dërguarit të Tij, *bekimi dhe paqja e All-llahut qofshin mbi të.*

3. Dashuria e muslimanit ndaj vëllait të vet për hir të All-llahut të Madhërueshëm është tregues i besimit (imanit) të plotë.

4. Muslimani duhet të urrejë kufrin (mohimin), ashtu siç urren hedhjen e tij në zjarr.

5. Ai që i gëzon këto cilësi, gjen qetësi në zemër e në shpirt.

**Hadithi i dytë: الحديث الثاني: بر الوالدين**

Ebu Hurejra tregon se një burrë erdhi tek i dërguari i All-llahut, *bekimi dhe paqja e All-llahut qofshin mbi*

*të*, dhe i tha: ***"O Resulullah, kush nga njerëzit ka më shumë të drejtë për të gëzuar shoqërimin tim të mirë?"*** I dërguari i All-llahut, Muhamedi alejhis-selam, iu përgjigj: ***"Nëna jote"***. Atëherë tjetri e pyeti përsëri: ***"Kush tjetër pas asaj?"*** Profeti përsëri iu përgjigj ***"Nëna jote"***. ***"Po pas asaj?"*** - e pyeti përsëri i ardhuri. ***"Nëna jote"***- i tha profeti. ***"Po pas asaj?"***- ***"Babai yt"*** - iu përgjigj Muhamedi, *paqja dhe bekimi i All-llahut qoftë mbi të. (Transmetuar nga Buhariu dhe Muslimi).*

Nga ky hadith arrijmë në këto konkluzione:

1. Domosdoshmëria e bindjes dhe e mirëtrajtimit të prindërve, duke mos vepruar kundër dëshirës së tyre.

2. Veprimi kundër dëshirës së prindërve, keqtrajtimi i tyre me fjalë apo me vepra të çojnë në zjarr.

3. Bindja ndaj prindërve të çon në xhennet.

4. Te mirëtrajtimi i prindërve hyn edhe lutja për ta, kur janë gjallë dhe mbas vdekjes.

5. Kur hyhet në vendin ku rrinë prindërit, djali duhet të fillojë me përshëndetjen e tyre me selam.

6. Miqtë e prindërve duhen respektuar, dhe duhen vlerësuar.

7. Madhështia e së drejtës së nënës, të cilën profeti e përsëriti tri herë.

## Përqafimi i së vërtetës dhe largimi nga gënjeshtra.

**الترغيب في الصدق والتحذير من الكذب:**

**Hadithi i tretë:** **الحديث الثالث:**

Nga Ibni Mes'udi, *All-llahu qoftë i kënaqur prej tij*, është transmetuar se i dërguari i Allahut, *bekimet dhe paqja e All-llahut qofshin mbi të*, ka thënë: ***"Mos iu ndani së vërtetës, se e vërteta të çon në të mirën, dhe e mira të çon në xhennet. Njeriu duhet të vazhdojë të thotë të vërtetën e të hetojë në vërtetësinë e fjalës së***

***vet, derisa të regjistrohet tek All-llahu si njeri besnik. Qëndroni larg gënjeshtrës, se ajo të çon në degjenerim, dhe degjenerimi të çon në zjarr, dhe e bën njeriun të vazhdojë me gënjeshtrën, derisa regjistrohet tek Zoti si gënjeshtar".*** *(Transmetuar nga Buhariu dhe Muslimi).*

Nga ky hadith mësojmë se:

1. Thirrja e së vërtetës është nga cilësitë e mira morale për të cilat fton Islami.

2. Islami është i plotë, kur fjala e njeriut përputhet me atë që ka në zemër.

3. Thënia e së vërtetës është mjeti më i mirë për shpëtim në këtë botë e në botën tjetër.

4. Besimtari që dallohet për të vërtetën është i dashur tek All-llahu i Madh, dhe te njerëzit.

5. Duhen udhëzuar shokët, se e vërteta është rruga e shpëtimit në këtë botë e në botën tjetër.

6. Gënjeshtra është ves i keq, që Islami e ka ndaluar. Ajo të çon në zjarr.

7. Duhet këshilluar ai që gënjen.

✿ ✿ ✿

## Lutje: أدعية

1. "Rabbena atina fiddun-ja hasanenten ue fil ahireti hasaneten ue kina adhabennar". *(Suretu El Bekare: 102).*

***"Zoti ynë, na jep të mira në këtë botë e në botën tjetër, e na ruaj nga mundimet e zjarrit".***

2. "Rabbena la tuzig kulubena baëda idh hadejtena u hab lena min ledunke rahmeten inneke entel uehhab". *(Suretu El Ali Imran: 8)*

***"Zoti ynë, mos na i trondit zemrat pasi na orientove në rrugën e drejtë, na jep mëshirë nga mëshira jote, Ti je dhuruesi i përhershëm"***

3. "All-llahumme inni es-elukel xhennete u ma karraba ilejha min kaulin eu amel. Ue eudhu bike minennari ue ma karraba ilejha min kaulin eu amel"

***"O Zoti ynë, të kërkoj xhennetin, dhe çdo fjalë e vepër që të afron tek ai. Na ruaj nga zjarri dhe nga çdo fjalë a punë që na afron tek zjarri".***

✿ ✿ ✿

LËNDA